# Kushtetuta

## për Normalizimin e Shqipërisë

për ndarjen nga varfëria dhe korrupsioni
për një shtet ku vendosin qytetarët dhe jo partitë



Kjo Kushtetutë shkruhet e thjeshtë që Populli:

**ta Kuptojë, ta Dojë dhe ta Mbrojë!**

***N**e, Populli shqiptar,*
*që kemi banuar e mbrojtur prej shekujsh këto troje,*
*krenarë për historinë dhe mirënjohës për heronjtë tanë,*
*me besim te Zoti dhe flamuri dykrenar*
*me vendosmërinë për të ndërtuar një shtet nga qytetarët për qytetarët, që ngrihet mbi të drejtën, që siguron sovranitetin e popullit nga çdo formë oligarkie, që garanton dinjitetin e njeriut, të drejtat dhe liritë themelore, që punon për zhvillimin material, shpirtëror, solidar e kulturor për të gjithë shqiptarët*
*me frymën e tolerancës, dhe bashkëjetesës fetare, krahinore dhe ideologjike*
*me aspiratën shekullore të popullit shqiptar për identitetin dhe bashkimin kombëtar,*
*me bindjen e thellë se drejtësia, paqja, dhe bashkëpunimi mes kombeve janë vlerat më të larta të njerëzimit,*
*Vendosim këtë Kushtetutë:*

**Neni 1**

Republika e Shqipërisë ngrihet mbi demokracinë pjesëmarrëse dhe shtetin e së drejtës.
Sovraniteti i përket popullit, që e ushtron në formë të drejtëpërdrejtë dhe të përfaqësuar brenda kufijve të Kushtetutës.
Populli ka të drejtën e rezistencës nëse sovraniteti, të drejtat dhe kushtetuta e tij uzurpohen nga ndonjë parti, individ, organ apo grupim.

**Neni 2**

Motoja e Republikës është: liri – barazi – vëllazëri!
Republika garanton të drejtat e padhunueshme të njeriut dhe heq pengesat ekonomiko-shoqërore që kufizojnë në praktikë gëzimin e lirisë dhe barazisë së qytetarëve
Shoqëria dhe shteti zhvillohen duke garantuar dinjitetin e njeriut si individ dhe si qytetar në jetën komunitare ku zhvillon lirisht personalitetin sipas aftësive të tij

**Neni 3**

Shqipëria është shtet unitar dhe i pandashëm.
Për të garantuar efektivisht sovranitetin popullor dhe të drejtat e njeriut, qytetarëve iu garantohet vendimmarrje e gjerë në të gjitha pushtetet shtetërore të ndara në: legjislative, ekzekutive dhe gjyqësore
Republika garanton pluralizmin dhe tolerancën por nuk ka parti, fe ose ideologji shtetërore

**Neni 4**

Ekonomia e Shqipërisë bazohet mbi punën, iniciativën e lirë, pronën private dhe atë publike në një raport harmonik mes tyre
Republika vlerëson asetet kombëtare, garanton konkurrencën e ndershme, lufton monopolet, nxit prodhimin vendas duke ndihmuar në zhvillimin e një ekonomie kombëtare të qëndrueshme, që siguron punësim dhe mirëqënie materiale e shpirtërore për të gjithë qytetarët
Republika siguron drejtësi sociale dhe garanton një të ardhur universale për të gjithë qytetarët e saj.

**Neni 5**

Qytetarët konkurrojnë në përcaktimin e politikës shtetërore dhe e shprehin vullnetin me anë të referendumeve, zgjedhjes dhe shkarkimit të përfaqësuesëve, nismave ligjvënëse, peticioneve dhe formave të tjera të parashikuara në Kushtetutë
Sanksionohen me referendum të detyrueshëm:

**1)** Modifikimet kushtetuese
**2)** Ligjet mbi organizimin dhe funksionimin e organeve kushtetuese
**3)** Rritja e pragut të borxhit publik
**4)** Privatizimi i pasurive publike dhe sektorëve strategjikë
**5)** Aderimi në organizata ndërkombëtare që kërkojnë reduktim sovraniteti ose angazhim ushtarak

Shtrohen referendume vullnetare kombëtare ose lokale me nismën e 50000 qytetarëve, me kërkesën e 5 këshillave bashkiakë ose 1/5 së zgjedhësve për:

**1)** Aprovimin e një ligji ose vendimi miratuar nga parlamenti ose pushteti vendor brenda 90 ditëve nga publikimi si dhe shfuqizimin e një ligji të mëparshëm
**2)** Aprovimin apo denoncimin e traktateve ndërkombëtare
**3)** Aprovimin apo anullimin e projekteve, lejeve dhe konçesioneve publike kombëtare ose lokale

**Neni 6**

Kushtetuta synon që institucionet shtetërore të shprehin besnikërisht vullnetin e sovranit, ndalon tendencat oligarkike, promovon pjesëmarrjen e qytetarëve sipas meritës dhe vendos zgjedhjen dhe shkarkimin e përfaqësuesve drejtëpërdrejtë nga populli, si më poshtë:

**1)** Parlamentarët, kryetari bashkisë dhe antarët e këshillave bashkiakë me një mandat 4 vjeçar
**2)** Presidenti i Republikës me një mandat 5 vjeçar
**3)** Komisioni për Referendumet dhe Zgjedhjet, i përbërë prej 5 antarësh dhe të rinovueshëm çdo vit me një antar
**4)** Këshilli i Lartë Gjyqësor i përbërë prej 5 antarësh, me një mandat 5 vjeçar dhe të rinovueshëm çdo vit me një antar
**5)** Prokurori i Përgjithshëm me një mandat 7 vjeçar
**6)** Governatori i Bankës Kombëtare me një mandat 5 vjeçar
**7)** Drejtori i Përgjithshëm i Policisë së Shtetit me një mandat 7 vjeçar
**8)** Avokati i Popullit me një mandat 5 vjeçar
**9)** Drejtori i Trasparencës dhe konkurseve publike me një mandat 5 vjeçar
**10)** Drejtori i Agjencisë Kombëtare të Medias me një mandat 5 vjeçar.
**11)** Drejtori i Agjencisë së konkurrencës dhe mbrojtjes të konsumatorit me një mandat 5 vjeçar
**12)** Drejtori i ISTAT-it me një mandat 5 vjeçar

Përveç pikës 1, zgjedhja bëhet me dy raunde në një garë jo partiake, trasparente dhe të ndershme. Ka të drejtë të kandidojë çdo qytetar shqiptar që ka arsimin përkatës, bën publike dhe justifikon pasurinë e vënë
Asnjë post i lartë shtetëror apo partiak nuk mund të kalojë dy mandate
Nisma për shkarkim të të zgjedhurit të popullit mund të ushtrohet në çdo moment të mandatit nëse për këtë bëjnë kërkesë 70000 zgjedhës ose 1/5 e tyre në nivel lokal

**Neni 7**

Partitë janë organizime vullnetare të qytetarëve që identifikohen në vizione të ndryshme të botës dhe shoqërisë. Partitë organizohen dhe funksionojnë në mënyrë demokratike dhe trasparente. Republika ndalon partitë oligarkike dhe kërkon që kryetari dhe të gjitha strukturat drejtuese të zgjidhen nga antarët, në jo më shumë se dy mandate.
Kandidatët e propozuar për zgjedhjet politike ose vendore, votohen paraprakisht prej antarëve të regjistruar jo më vonë se 6 muaj para shpalljes së votimit. Listat e antarësisë janë të publikuara dhe përditësuara vazhdimisht online. Ngarkohet Komisioni për Referendumet dhe Zgjedhjet për organizimin e proçesit.
Financimi i partive është gjithmonë trasparent dhe brenda një kufiri vendosur nga ligji. Drejtori i thesarit të partisë mban përgjegjësi penale për trasparencën financiare. Partitë që nuk respektojnë këto parime ndalohen të marrin pjesë në zgjedhje dhe kandidatët e zgjedhur humbasin mandatin.

**Neni 8**

Parlamenti ka mandat 4 vjeçar dhe përbëhet nga dhoma e deputetëve dhe Senati. Vendimet merren gjithmonë me shumicën e antarëve. Secila dhomë e parlamentit vetëorganizohet me rregullore të brendshme në përputhje me parimet kushtetuese. Parlamenti i mbledhur se bashku ngre akuzën ndaj Presidentit të Republikës dhe shkarkon antarët e Gjykatës Kushtetuese
**Dhoma e deputetëve,** e përbërë prej 100 antarësh të zgjedhur me sistem proporcional kombëtar, ka këto kompetenca:
**1)** miraton ligjet e Republikës

**2)** zgjedh dhe shkarkon këshillin e ministrave
**3)** miraton dhe ratifikon marrëveshjet ndërkombëtare
**4)** Shpall gjendjen e jashtëzakonshme dhe të luftës
**5)** Përpilon listën për antarë në Gjykatën Kushtetuese të zgjedhur me short
**Senati** i përbërë prej 50 antarësh, ku 26 senatorë zgjidhen nga diaspora shqiptare dhe 24 senatorë të zgjedhur nga 2 për secilin qark, ka këto kompetenca:
**1)** merr pjesë në hartimin e politikës së jashtme, diplomacisë politike dhe ekonomike
**2)** jep pëlqimin për kandidaturat për ambasadorë të Shqipërisë
**3)** merr pjesë në hartimin e politikës së zhvillimit homogjen të territorit dhe ligjeve për autonominë vendore

**Neni 9**

Presidenti i Republikës është kryetar i Shtetit dhe përfaqëson unitetin e popullit. Presidenti mund të zgjidhet vetëm shtetasi shqiptar që nga lindja, me qëndrim jo më pak se 10 vjetët e fundit në Shqipëri dhe që ka mbushur moshën 40 vjeç.
Presidenti ka këto kompetenca:
**1)** shpall ligjet me të drejtë rikthimi vetëm një herë; **2)** mbledh dhe shpërndan Parlamentin; **3)** emëron antarët e këshillit të ministrave të zgjedhur nga dhoma e deputetëve; **4)** jep gradat më të larta ushtarake dhe së bashku me Parlamentin emëron shefin e shtabit të përgjithshëm; **5)** emëron drejtorin e shërbimit informativ kombëtar; **6)** me propozim të ministrit të jashtëm dhe të senatit, emëron dhe liron ambasadorët e Shqipërisë; **7)** ushtron të drejtën e faljes; **8)** jep dekorata e tituj nderi sipas ligjit
**9)** jep shtetësinë shqiptare dhe lejon lënien e saj sipas ligjit

**Neni 10**

Pushteti ekzekutiv ushtrohet në mënyrë kolegjiale nga Këshilli i Ministrave. Këshilli i ministrave përbëhet nga 7 antarë, të ciliët emërojnë me mandat një vjeçar të parinovueshëm, kryetarin e këshillit. Këshilli i ministrave përcakton drejtimet kryesore të politikës së përgjithshme shtetërore. Kryetari i këshillit të ministrave përfaqëson dhe kryeson këshillin e ministrave kurse ministrat drejtojnë ministritë.

**Neni 11**

Drejtësia jepet në emër të Republikës prej magjistratëve dhe jurive qytetare. Gjykatësi zbaton ligjet e republikës me paanshmëri dhe objektivitet.
Drejtësia jepet në tri shkallë dhe organizohen gjykata të shkallës së parë, gjykata të apelit dhe gjykata e lartë me juridiksion penal, civil dhe administrativ. Emërimi dhe promovimi i magjistratëve bëhet me anë të konkurseve dhe vjetërsisë në detyrë. Antarët e jurive qytetare zgjidhen me short nga një listë e përditësuar online.
Prokuroria ka detyrimin dhe monopolin e akuzës penale. Prokurori i përgjithshëm është përgjegjës për organizimin e organit të akuzës duke u ndihmuar nga këshilli i prokurorëve. Kushtetuta garanton autonominë e çdo prokurori në ndjekjen e çështjes. Prokuroria punon ngushtësisht me policinë gjyqësore dhe jep pëlqimin për transferimin dhe shkarkimin e oficerëve emëruar nga drejtori i përgjithshëm i policisë së shtetit.
Gjykatësit dhe prokurorët qëndrojnë në detyrë deri sa të zbatojnë ligjet e Republikës dhe kodin etik. Gjyqtarët dhe prokurorët emërohen, trasferohen ose shkarkohen rispektivisht prej Këshillit të Gjyqtarëve dhe Prokurorit të Përgjithshëm me akt të motivuar dhe në trasparencë të plotë. Rezultatet profesionale të magjistratëve janë të përditësuar online. Kërkesën për shkarkim të magjistratëve mund ta bëjnë edhe 20 mijë zgjedhës.

**Neni 12**

Gjykata Kushtetuese garanton respektimin e Kushtetutës dhe bën interpretimin përfundimtar të saj. Vendimet e saj janë automatikisht të detyrueshme dhe ngarkohet shefi i shtabit të përgjithshëm për ekzekutimin e tyre
Gjykata Kushtetuese përbëhet prej 9 antarëve, që zgjidhen me short çdo tre vjet prej një liste prej 20 emrash të përpiluar nga parlamenti në mbledhje të përbashkët
Gjykata Kushtetuese vendos me shumicën e antarëve të saj për:

**1)** pajtueshmërinë e referendumeve me të drejtat themelore të individit, formës së Republikës dhe pluralizmit.
**2)** pajtueshmërinë e ligjit dhe rregulloreve të parlamentit me Kushtetutën
**3)** pajtueshmërinë e marrëveshjeve ndërkombëtare me Kushtetutën para ratifikimit të tyre
**4)** mosmarrëveshjet e kompetencës mes organeve të larta shtetërore dhe vendore
**5)** kushtetutshmërinë e partive dhe të organizatave të tjera politike, si dhe të veprimtarisë së tyre
**6)** shkarkimin nga detyra të Presidentit të Republikës pas ngritjes së akuzës parlamentare dhe vërtetimin e pamundësisë së ushtrimit të funksioneve të tij

Gjykata Kushtetuese vihet në lëvizje vetëm me kërkesë të:

**1)** jo më pak se 1/5 deputetëve ose 1/2 e senatorëve; **2)** organeve të zgjedhura nga populli **3)** Këshillit të ministrave **4)** çdo gjykatësi përgjatë një proçesi gjyqësor **5)** organeve të qeverisjes vendore **6)** organeve të bashkësive fetare **7)** partive politike dhe organizatave të tjera të regjistruara sipas ligjit **8)** çdo qytetari nëse i janë shkelur përfundimisht të drejtat kushtetuese për një proces të rregullt ligjor

**Neni 13**

Kushtetuta është ligji më i lartë i shtetit dhe zbatohet drejtëpërsëdrejtë. Ligjet, marrëveshjet ndërkombëtare dhe aktet e tjera normative të miratuara para datës së hyrjes në fuqi të kësaj Kushtetute do të zbatohen derisa nuk janë shfuqizuar.
Gjuha zyrtare në Republikën e Shqipërisë është shqipja. Flamuri kombëtar është i kuq me një shqiponjë të zezë dykrenore në mes.Stema e Republikës së Shqipërisë paraqet një shqyt me fushë të kuqe me një shqiponjë të zezë dykrenore në mes. Në krye të shqytit, me ngjyrë të artë, është vendosur përkrenarja e Skënderbeut. Himni kombëtar është "Rreth Flamurit të Përbashkuar". Festa Kombëtare e Republikës së Shqipërisë është Dita e Flamurit, 28 Nëntori. Kryeqyteti i Republikës së Shqipërisë është Tirana

**Neni 14**

Komisioni për referendumet dhe zgjedhjet zbaton nën përgjegjësinë e tij të lartë shprehjen e vullnetit popullor. Ai nuk ka të drejtë të vërë kushte por lehtëson nismat popullore duke vënë dispozicion të gjitha mjetet dhe përditëson online listat e zgjedhësve. Votimet kryhen në mënyrë elektronike dhe publikohen e përditësohen listat e votuesve dhe ata që kanë marrë pjesë në votime.
Kushtetuta ndryshohet vetëm me referendum kur për të bëjnë kërkesë 100 mijë zgjedhës, secila dhomë apo 5 këshilla bashkiakë. Nisma ligjvënëse ushtrohet nga 20 mijë zgjedhës, çdo deputet, 1/10 e senatit, këshilli i ministrave dhe çdo këshill bashkiak.
Qytetarët mund të organizojnë peticione, të cilat detyrojnë organet përgjegjëse ti publikojnë online dhe ti shqyrtojnë brenda 30 ditëve.
Qytetarëve iu garantohet maksimalisht pjesëmarrja në administrimin e pushtetit lokal, nëpërmjet zgjedhjes dhe shkarkimit në çdo kohë të organeve të pushtetit lokal, vendimarrjes në buxhetin dhe projektet lokale.
Shqipëria respekton parimin e vetëqeverisjes lokale. Republika vë për këtë qëllim të gjitha mjetet në dispozicion që vendimet të merren sa më afër qytetarit dhe të sigurohet një zhvillim sa më homogjen i territorit të Republikës

**Neni 15**

Shqipëria respekton të drejtën ndërkombëtare, refuzon luftën si zgjidhje të mosmarrëveshjeve mes shteteve. Pranon në kushte barazie bashkëpunimin ndërkombëtar në ndërtimin e një rendi paqësor dhe të drejtë për të gjithë popujt.

Shqipëria punon për bashkimin kombëtar në respekt të së drejtës ndërkombëtare si dhe mbron interesat e shqiptarëve kudo që janë.
Shqipëria vlerëson si pasuri kombëtare shqiptarët e diasporës dhe garanton pjesëmarrjen e tyre në jetën politike, ekonomike dhe kulturore të vendit si dhe garanton të drejtën e votës emigrantëve shqiptarë.

**Neni 16**

Të gjithë janë të barabartë para ligjit dhe ndalohet diskriminimi negativ për çfarëdo arsye.
Ndëshkohet rreptësisht kushdo vë në rrezik unitetin kombëtar duke i fryrë ndasive partiake, ideologjike, fetare, krahinore dhe dialektore.
Korrupsioni i zyrtarëve të lartë, monopolet ekonomike dhe mediatike, trafikimi i vendeve të punës, i titujve, terrorizmi ushqimor dënohen si krime kundër popullit. Çdo nëpunës i Republikës që dënohet për korrupsion, ndalohet përgjithmonë të punojë për shtetin shqiptar.
Nëpunësit në administratën publike caktohen me konkurs, me përjashtim të rasteve të parashikuara nga ligji si dhe rrinë në detyrë deri sat ë zbatojnë lidjet e Republikës.
Të gjithë funksionarët e shtetit mbajnë përgjegjësi individuale ose kolegjiale, penale, administrative dhe civile për shkeljen e të drejtave dhe shkaktimin e dëmeve ndaj qytetarëve
Pasuritë e çdo funksionari të Republikës janë të publikuara on line dhe çdo qytear mund të padisë në Prokurori deklarimet e rreme. Prokuroria bashkëpunon me organizma ndërkombëtarë për gjurmimin dhe konfiskimn e pasurive vjedhur popullit shqiptar.
Republika promovon qeverisjen elektronike, thjeshtësinë dhe efiçencën në administrimin e vendit. Drejtoria e Trasparencës dhe konkurseve publike realizon trasparencën proaktive, online për të gjithë aktivitetin shtetëror dhe konkurset publike.
Forcat e armatosura nën kontrollin civil sigurojnë pavarësinë e vendit, si dhe mbrojnë tërësinë territoriale dhe rendin e tij kushtetues.

**Neni 17**

**Të drejtat dhe detyrimet**

Shqipëria mbron të drejtën e jetës dhe të gjitha të drejtat e parashikuara në Konventën Europiane për të Drejtat e Njeriut dhe aktet ndërkombëtare.
Mbrojtja e Atdheut dhe Kushtetutës është nder dhe detyrë për çdo shqiptar. Mësimi dhe përdorimi i gjuhës shqipe është e drejtë dhe detyrim për çdo shqiptar. Puna është e drejtë dhe detyrim për çdo qytetar për të kontribuar në zhvillimin material dhe shpirtëror të vendit.
Kushtetuta mbron pronën private si e drejtë themelore dhe pranon shpronësimin vetëm për interes publik përkundrejt një kompensimi paraprak dhe të drejtë. Të huajt nuk mund të fitojnë të drejtën e pronësisë mbi tokën.
Të gjithë mund ti drejtohen gjykatave për mbrojtjen e të drejtave të tyre. Personat që nuk janë në gjendje u sigurohet mbrojtja falas në çdo nivel gjykimi. Liria vetjake nuk mund të dhunohet.
Burgosja, inspektimi ose kontrolli vetjak kryhet vetëm me vendim paraprak të arsyetuar nga autoriteti gjyqësor dhe vetëm në rastet dhe mënyrat e parashikuara nga ligji. Në rastet e urgjencës konnvalidimi gjyqësor bëhet jo më vonë se 48 orë. Ndëshkohet rreptësisht dhuna fizike dhe morale e ushtruar nga policia apo organe të tjera ndaj personave të ndaluar.
Qytetarët detyrohen të paguajnë tatime dhe taksa, të vendosura me ligj në përputhje me mundësitë e tyre ekonomike si dhe të kërkojnë llogari për shpenzimin e tyre. Qytetarët detyrohen të ndihmojnë shoqërinë në rast fatkeqësish natyrore sipas mundësive.
Votimi është e drejtë dhe detyrim për çdo qytetar mazhoren. Republika konsideron popullin institcuionin e parë të shtetit dhe paguan çdo qytetar që merr pjesë në votime. Qytetarët që shesin votën e humbasin të drejtën e saj për 10 vjet përveç sanksioneve penale. Të gjithë shqiptarët kanë të drejtë të formojnë shoqata si dhe të tubohen lirisht, pa armë nën garancinë e organeve të rendit pas një njoftimi paraprak.
Republika njeh dhe mbron të drejtat e familjes si qeliza bazë e shoqërisë e bazuar mbi martesën mes një burri dhe gruaje. Shteti ndihmon në strehimin e qytetarëve dhe garanton pagën e qytetarisë për zhvillimin e një jete dinjitoze.
Republika kujdeset për shëndetin dhe arsimin si të drejta themelore të individit dhe interes kolektiv duke garantuar aksesin falas skamnorëve sipas nevojave, meritës dhe talentit.
Drejtuesit e istituteve spitalore propozohen dhe votohen prej asamblesë kombëtare të mjekëve në një proçes trasparent realizuar nga KRZ. Mjekëve në struktura publike iu ndalohet pjesëmarrja në aktivitete private.
Kushtetuta garanton me të gjitha mjetet autonominë e Universitetit nga interesat politike dhe ekonomike. Rektorët dhe dekanët e universiteteve publike zgjidhen dhe shkarkohen eskluzivisht nga të gjithë studentët me një mandat 4 vjeçar. Zgjedhja e drejtuesëve në nivelet e tjera arsimore kryhet me pjesëmarrjen e detyrueshme të këshillit të prindërve. Proçeset e zgjedhjeve realizohen prej Komisionit të Referendumeve dhe Zgjedhjeve. Profesionalizmi dhe integriteti i mësuesve, proçesi didaktik dhe ndihma ekonomike kryhen ne trasparencë të plotë nëpërmjet një portali online.
Shteti është asnjanës në çështjet e besimit e të ndërgjegjes dhe garanton lirinë e shprehjes së tyre. Asnjë besim fetar nuk mund të vërë në rrezik unitetin kombëtar dhe drejtuesit e tyre në Shqipëri duhet të jenë shtetas shqiptarë.
Të gjithë kanë të drejtë të shprehin lirisht mendimin me të gjitha format. Republika garanton të drejtën e informimit si një e drejtë themelore e individit dhe interes kolektiv, duke lejuar pluralizmin e medias si dhe aksesin në internet të gjithë qytetarëve. Shtypi dhe media kanë rol informues dhe edukativ duke promovuar kulturën dhe moralin shoqëror. Të gjithë profesionistët e medias pajisen me liçencë prej urdhërit të gazetarit pasi kalojnë provimin e njohjes me kushtetutën dhe betohen se do respektojnë dhe promovojnë të drejtat dhe vlerat e shprehur në të. Ndalohet monopolizimi i medias. Asnjë person fizik apo juridik nuk mund të disponojë më shumë se 20% të pronësisë. Sipërmarrësit e medias nuk duhet të ushtrojnë aktivitet tjetër ekonomik dhe ndalohen të kenë lidhje me pushtetin politik. Asnjë media nuk mund të përfitojë më shumë se 20% të të ardhurave nga tregu i reklamave.
Të punësuarit kanë të drejtë të bashkohen lirisht në organizata sindikale për mbrojtjen e interesave të tyre të punës. E drejta e të punësuarit për grevë që ka të bëjë me marrëdhëniet e punës, është e garantuar.
Shteti garanton të drejtat mbi banesën, korrespondencën, reputacionin dhe lëvizjen e lirë.
Shteti mbron dhe promovon artin, kulturën, shkencën, trashëgiminë gjuhësore dhe kulturore, pasuritë publike, detet, liqenet, lumenjtë dhe pyjet e Shqipërisë.




**Ky është një projekt i hapur për kontributin e çdo shqiptari**

**www.LEVIZJASHQIPON.org**